# PASTRIMI I SHPIRTIT

## Koncepti, nivelet dhe shkaqet e tij (libërth)

Shejh Dr. Ibrahim bin Amir Er-Ruhejlij
(Allahu e ruajttë!)

## Përmbajtje:

Me Emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

Çdo lavd-falënderim i përket Allahut, Zotit të botëve. Salati dhe selami qofshin për atë që u dërgua si mëshirë për botët, Profetin tonë Muhamedin, për familjen dhe mbarë shokët e tij.

Më tej:

Origjina e lëndës së këtij libërthi është një ligjëratë të cilën e kam mbajtur – përmes telefonit – për disa nxënës dije në Algjeri, të cilët pastaj (pas incizimit) e transkriptuan dhe kërkuan me ngulm nga unë që ta shpërndaja. Pas kësaj (kërkese), unë e rishikova dhe e korrigjova, derisa (libri) doli me këtë pamje. E kam emëruar: "Pastrimi i shpirtit – koncepti, nivelet dhe shkaqet e tij -"

E lus Allahun e Madhërishëm, që ta bëjë këtë vepër timen të sinqertë dhe vetëm për hir ë Fytyrës së Tij Fisnike, t'ju sjellë dobi përmes saj myslimanëve dhe t'i shpërblejë me shpërblimin dhe sevapin më të madh, ata të cilët e transkriptuan nga kasetat incizuese.

O Allah, dërgo salate, selame dhe bekime mbi robin dhe të dërguarin Tënd, Muhamed.

E shkroi:

Ibrahim bin Amir Er-Ruhejlij

(14/2/1431 h)

Me Emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

Çdo lavd-falënderim i përket Allahut. Atë e falënderojmë dhe prej Tij ndihmë e falje kërkojmë dhe tek Ai pendohemi. Kërkojmë mbrojtje tek Allahu prej të këqijave të vetvetes dhe të veprave tona. Kë e udhëzon Allahu, askush s'mund ta lajthitë, dhe kë e largon Ai nga rruga e vërtetë, askush s'mund ta udhëzojë. Dëshmoj se s'ka të adhuruar me të drejtë, përveç Allahut, i Cili është një dhe i Pashoq, dhe dëshmoj se profeti ynë Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Tij. O Allahu im, dërgo salate, selame dhe bekime mbi robin dhe të Dërguarin Tënd, Muhamed, mbi familjen dhe mbarë shokët e tij.

Më tej:

Pa dyshim se pastrimi i shpirtit është një temë madhore dhe është ndër temat e rëndësishme për të cilat janë përkujdesur selefët. Bile, ajo, siç dihet, është përmendur dhe lavdëruar në Librin e Allahut dhe në sunetin e Profetit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem). Dhe prej këtu na bëhet e qartë se kjo temë është një temë fetare, një temë bazike, përmendja e së cilës ka ardhur në Kuran dhe në sunet. Andaj, kjo aludon për rëndësinë e saj.

Qëllimi pse po e ceku këtë është se disa njerëz, në thëniet dhe këshillat e tyre, si pikënisje kanë fraza dhe terma jofetare. Ndërkaq, parimi bazë në këtë (çështje) është që njerëzit, gjatë këshillave, fjalëve dhe bisedave (fetare) të tyre, si pikënisje të kenë tekstet dhe termet fetare, të cilat kanë ardhur në Librin e Allahut dhe në sunetin e Profetit (alejhis-salatu uesselam).

## Koncepti i pastrimit të shpirtit

"Tezkijetun-nefs" apo pastrimi i shpirtit është fjali e përbërë nga dy fjalë:

• Et-tezkijetu (pastrimi), që në kuptimin gjuhësor është paskajorja (infinitivi) e foljes "zek-ka –juzek-ki – tezkijeten." Ndërsa, fjala "ez-zekau" në kuptimin gjuhësor është: rritja (zhvillimi) dhe shtimi. Thuhet: "zeka ez-zer'u" , d.m.th. është rritur (zhvilluar) bima; dhe "zeka el-malu", d.m.th. është rritur (shtuar) pasuria.

Dhe prej këtij kuptimi gjuhësor është marrë emri i zekatit në fenë islame, sepse ai (zekati) ia shton pasurisë bekimin dhe rritjen. Për këtë arsye Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) tregoi se:

"Lëmosha (asnjëherë) nuk e ka pakësuar pasurinë e ndokujt." [1]

Pra, lëmosha e rritë dhe e shton pasurinë dhe nuk e pakëson atë.

Ndërsa, pastrimi (et-tezkijetu) i cili këtu po i atribuohet shpirtit (en-nefs), është pastrimi fetar i përmendur në Librin e Allahut dhe në sunetin e Profetit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem); është ajo që e arrin shpirti i besimtarit prej mirësisë dhe bekimit, për shkak të përkujdesjes (së tij) në këtë drejtim (pastrim të shpirtit).

• Qëllimi me shpirtin (en-nefsu) të përmendur këtu nuk është vetëm shpirti brenda trupit, por (qëllimi) është pastrimi i zemrës dhe i shpirtit, i cili ndikon në gjymtyrë. E, pikërisht për këtë, Allahu i Lartësuar tregon se ka për të shpëtuar dhe triumfuar ai, i cili e pastron shpirtin e vet, siç është përmendur në kaptinën Esh-shems, ku Allahu thotë:

"Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë, ndërsa kushdo që e shtyp (përulë) atë (me punë të këqija), do të dështojë." (Kuran, 91:9-10)

Kjo aludon për shpëtimin e atij që e ka pastruar shpirtin e vet, dhe shpëtimi i realizohet njeriut

me shpirtin dhe me trupin e tij. Pra, kjo është domethënia e pastrimit të shpirtit.

## Llojet e pastrimit (të shpirtit) në fe nga aspekti i lavdërimit dhe qortimit

Pastrimi i shpirtit në fe, përgjithësisht është dy llojesh:

– I ndaluar dhe i qortuar,

– I ligjësuar.

I qortuar (i ndaluar) është kur njeriu e pastron vetveten e tij me lëvdata e lavdërime. Kjo (mënyrë) është e palejueshme dhe e ndaluar. Allahu i Lartësuar thotë:

"…kështu që mos ia përcaktoni vetes suaj pastërtinë (mos e lavdëroni veten tuaj)! Ai i njeh më së miri ata që ruhen nga gjynahet." (53:32)

Ibën Kethiri, rreth kuptimit të Fjalës së Allahut : "…kështu që mos ia përcaktoni vetes suaj pastërtinë (mos e lavdëroni veten tuaj)…", thotë: "D.m.th., mos i lëvdoni (vetët tuaja) as mos i falënderoni dhe mos i përmendni veprat

tuaja (të mirat që ua keni bërë të tjerëve, sh.p.)”[2]

Andaj, jemi të ndaluar nga pastrimi i vetes sonë përmes fjalëve që përmbajnë lëvdata e lavdërime. Pra, ky është lloji i palejueshëm, të cilin Allahu e ka ndaluar.

Ndërsa, lloji i dytë, i cili është i lavdëruar dhe për të cilin ka ardhur inkurajimi, është pastrimi i shpirtit me vepra të mira, që myslimani ta pastroj shpirtin e tij me bindje ndaj Allahut, si në besim, po ashtu edhe në fjalë e në vepra, siç do të vijojë sqarimi i kësaj.

Atëherë, qëllimi me pastrimin e shpirtit që po përmendet këtu është pastrimi i cili u kthehet veprave të mira (ndikon në to, sh.p.), ithtarët e të cilave i ka lavdëruar Allahu i Lartësuar. Dhe të folurit tonë këtu është pikërisht për këtë lloj (pastrimi të shpirtit) të ligjësuar.

## Nivelet e pastrimit të shpirtit

**<u>Niveli i parë</u>**: pastrimi i shpirtit përmes kryerjes së veprave të ligjësuara; që myslimani të kujdeset për besimin e vet dhe për shkaqet e shtimit të tij, dhe njëkohësisht të largohet nga shkaqet e mangësisë së besimit.

Siç dihet, besimi është i ndërlidhur me i'tikad, me thënie dhe me vepër. Dhe prej këtu qartësohet se pastrimi i shpirtit kthehet tek këto tri pjesë: i'tikad, thënie dhe vepër.

Pastrimi (i shpirtit) që ndërlidhet me i'tikad bëhet përmes realizimit të veprave të zemrës, si: dashuria, frika, shpresa, mbështetja dhe sinqeriteti ndaj Allahut në kryerjen e veprave. Gjithashtu, përmes asaj që gjendet në zemra, si: përnderimi i Allahut të Lartësuar dhe i fesë dhe dashuria ndaj fesë dhe ithtarëve të saj. Të gjitha këto janë prej gjërave që, nëpërmjet tyre, pastrohen zemrat dhe përmirësohet gjendja e tyre. Për këtë arsye, Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) – siç ka ardhur në hadithin e Nu'man

bin Beshirit (radijaAllahu anhu) në dy Sahihat –, thotë:

“Vërtet, në trup është një copë mishi, e cila, nëse është e shëndoshë, edhe trupi tërësisht do të jetë i shëndoshë; nëse prishet, edhe trupi tërësisht do të prishet. Ajo (copë mishi) është zemra.”[3]

Gjëja më madhore nëpërmjet së cilës pastrohet shpirti është qëndrueshmëria në ato që Allahu i Lartësuar i ligjësoi për besimtarët prej veprave të zemrës, ashtu që ata t’i realizojnë ato me një realizim të vërtetë dhe me mënyrën e cila e kënaq Allahun e Madhërishëm.

Pastrimi (i shpirtit) që ndërlidhet me vepër ndodh atëherë kur robi e pastron shpirtin e vet me bindje ndaj Allahut Fuqimadh nëpërmjet veprave të gjymtyrëve. Kjo arrihet përmes zbatimit të veprave të gjymtyrëve që Allahu i ligjësoi, si: namazi, zeqati, agjërimi, haxhi, urdhërimi për të mirë e pengimi i së keqes – i cili bëhet me gjymtyrë -, si dhe çdo gjë tjetër që ndërlidhet me veprat e gjymtyrëve. Pra, shpirti

pastrohet nëpërmjet zbatimit të këtij lloji prej llojeve të adhurimeve (d.m.th. që kryhet me gjymtyrë, sh.p.)

Pastrimi i shpirtit nëpërmjet thënieve bëhet me leximin e Kuranit, me përkujtimin (përmendjen) e Allahut dhe me urdhërimin për të mirë me anë të gjuhës, sepse të gjitha këto janë prej veprave të mirësisë. Për këtë shkak, thamë (më herët) se: pastrimi i palejueshëm dhe i qortuar i shpirtit është pastrimi i tij nëpërmjet lëvdatave për të. Dhe nuk thamë se ai (pastrimi i palejueshëm dhe i qortuar i shpirtit) ndodh kur njeriu e pastron veten e tij nëpërmjet thënieve.

Atëherë, pastrimi që njeriu ia bën vetes nëpërmjet thënieve ndahet në dy pjesë:

– I palejueshëm: që njeriu ta lëvdojë veten e tij.

– I ligjësuar: që njeriu ta pastrojë veten e tij nëpërmjet thënieve të ligjësuara, të cilat janë bindje ndaj Allahut Fuqiplotë, si: leximi i Kuranit dhe çdo gjë tjetër që ndërlidhet me veprën e

gjuhës. Pra, kjo (që u cek) është prej gjërave përmes të cilave pastrohet shpirti.

Çdo gjë që u tha deri më tani për pastrimin e shpirtit nëpërmjet kryerjes së veprës së ligjësuar me të tri pjesët e saja (i’tikad, thënie dhe vepër), në bazë të shkallës së ligjshmërisë, ndahet në dy pjesë:

• Obligim – kur robi e kryen, i realizohet besimi i obligueshëm dhe meriton të jetë prej banorëve të Xhenetit, për shkak se i ka zbatuar detyrimet e Allahut mbi të; por vetëm nëse i braktisë të palejuarat (haramet).

• E pëlqyeshme – me realizimin e saj, robit i realizohet besimi i pëlqyeshëm. Kjo është një gradë e lartë e besimit; më e lartë se besimi i obligueshëm.

Dhe për këtë, besimi i ka dy përsosmëri:

• Përsosmëria e obligueshme, e cila realizohet nëpërmjet kryerjes së detyrimeve dhe braktisjes së të palejueshmeve.

• Përsosmëria e pëlqyeshme, e cila realizohet nëpërmjet kryerjes së veprave të pëlqyeshme pas atyre të obligueshmeve.

Poseduesit e përsosmërisë së obligueshme janë punëdrejtët, njerëzit e së djathtës. Ndërsa, poseduesit e përsosmërisë së pëlqyeshme janë ata që do të prijnë në Xhenet dhe që janë të afërt tek Allahu.

**Niveli i dytë**: Pastrimi i shpirtit nëpërmjet braktisjes së veprave të palejueshme.

Ky nivel realizohet përmes largimit nga të palejueshmet dhe nga çdo gjynah tjetër. Që robi të largohet nga çdo gjë që Allahu i Madhërishëm e ka ndaluar prej të palejueshmeve, mos-bindjeve dhe mëkateve, pavarësisht formës së tyre, qofshin ato të mëdha apo të vogla. Këtë lloj prej llojeve të pastrimit të shpirtit dijetarët e quajnë “Et-tahlijetu” (të hequrit dorë), ndërsa llojin e parë e quajnë “Et-tahlijetu” (stolisje).

Pra, robi heq dorë nga mëkatet e mosbindjet dhe stoliset me kryerjen e bindjeve. Në këtë mënyrë, i bashkohet mirësia nga të dy skajet e saj.

E lusim Allahun, që me Mirësinë dhe Bujarinë e Tij të na japë neve dhe myslimanëve sukses për arritjen e një gjëje të tillë!

## Një dobi lidhur me krahasimin në mes të kryerjes së veprës së ligjësuar dhe heqjes dorë nga e palejueshmja, dhe cila prej tyre është më e dobishme për robin

Dijetarët kanë folur rreth kësaj çështjeje dhe asaj se çka është më e dobishme: kryerja e të ligjësuarës, apo braktisja e të palejueshmes?

Ajo në të cilën janë dijetarët verifikues është se: dobia që e arrin robi nëpërmjet kryerjes së veprës së ligjësuar është më e madhe sesa dobia që e arrin nëpërmjet braktisjes së të palejueshmes, sepse në vepër ka vështirësi dhe zbatim të urdhrit të Allahut Fuqimadh.[4]

Pra, zbatimi i urdhrit të ligjësuar ka shpërblim më të madh tek Allahu i Patëmeta. E kjo për arsye se ai është i ndërlidhur me kryerjen e bindjeve dhe në këtë ka shpërblim shtesë, sepse robi arrin shpërblimin, për shkak të kryerjes së bindjes, dhe i shlyhen mëkatet, për shkak të

zbatimit të disa bindjeve, siç ka ardhur në shumë prej teksteve (të Kuranit dhe sunetit, sh.p.) se kryerja e bindjeve është shlyerje për disa mëkate.

Mirëpo, nëse e shikojmë braktisjen e të palejueshmes dhe kryerjen e veprës së ligjësuar prej një prizmi tjetër, vërejmë se urdhri për braktisjen e mëkatit ka ardhur në formë më rënduese (më të ashpër) sesa për kryerjen e të ligjësuarës, për shkak të fjalës së Profetit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem):

"Kur t'ju ndaloj nga ndonjë gjë, largohuni prej saj; kur t'ju urdhëroj me ndonjë urdhër, kryejeni aq sa keni mundësi."[5]

Andaj, duke u nisur prej kësaj pikëpamjeje, dijetarët thanë: "Braktisja e të palejueshmes nuk varet nga mundësia, sepse braktisja e saj është e mundshme. Ndërkaq, kryerja e të ligjësuarës është varur nga mundësia, sepse disa njerëz nuk mund ta kryejnë. E, pikërisht për këtë, urdhri për braktisjen e mëkatit është rëndues (i ashpër),

sepse ka të bëjë me braktisje. Ndërsa, veprimi i të ligjësuarës është i varur nga mundësia”.

Pra, nga ky aspekt, vërehet se për mos-braktisjen e mëkatit s’ka justifikim dhe se ajo (braktisja) nuk është e varur nga vepra apo nga mundësia; përkundrazi, ajo është e mundshme dhe më e lehtë për adhuruesin.

Ndërkaq, në kryerjen e të ligjësuarës ka veprim shtesë dhe ka mundësi të ketë në të vështirësi. E, duke u nisur nga kjo, dijetarët thanë se: ajo (kryerja e të ligjësuarës), nga aspekti i të vepruarit, ka shpërblim më të madh, sepse në të ka veprim shtesë.

Për këtë arsye, shejhul-Islami ka përmendur se ka mundësi që pjesë e pandashme e karakterit të disa njerëzve të jetë përtacia ndaj kryerjes së veprës së mirë dhe braktisjes së mëkatit, andaj jo çdo braktisje aludon në besim.[6]

E nga ana tjetër, vepra është argument për besimin (e njeriut), sepse mund të ndodhë që

përtacia të jetë shtytëse e robit për braktisjen e mëkatit. Ndërsa, veprimi nuk mbart gjë tjetër përveçse besimit, por vetëm nëse robi është i nënshtruar në kryerjen e bindjes.

Mirëpo, gjithashtu, në këtë çështje duhet të merret në konsideratë edhe nijeti (qëllimi). Andaj, kur (njeriu) t'i braktisë mëkatet si largim (heqje dorë) nga to dhe si zbatim të bindjes ndaj Allahut Fuqimadh, pa dyshim se ai do të shpërblehet për këtë.

## Qartësim: pastrimi (i shpirtit) është nga suksesi i Allahut, dhe ndikimi i robit në jetësimin e tij

Këtu, gjithashtu, është një çështje tjetër tek e cila duhet të ndalemi. E ajo është: pastrimi i shpirtit, a është prej veprës së Zotit, apo prej veprës së robit?

Dijetarët kanë mendime të ndryshme lidhur me komentimin e Fjalës së Allahut të Madhërishëm:

"Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë…" (91:9)

Ai që e ka pastruar shpirtin e robit, a është Zoti, apo është vetë robi ai i cili e ka pastruar shpirtin e tij?

Janë dy mendime të dijetarëve lidhur me komentimin e vargut[7]. Ndërkaq shejhul-Islam ibën Tejmijjeh e sheh si më me vend mendimin se pastrimi i përmendur në ajet është nga robi

dhe se është ai i cili e ka pastruar shpirtin e tij nëpërmjet kryerjes së bindjes[8]; dhe kjo është në përputhshmëri me Fjalën e Allahut:

"I shpëtuar është ai që pastrohet" (87:14)

Andaj, pastrimi i përmendur këtu bëhet nga robi, nëpërmjet kryerjes së bindjes ndaj Allahut Fuqiplotë. Mirëpo, nuk duhet të harrohet se pastrimi i shpirtit nga ana e robit është prej suksesit që jep Allahu i Lartësuar. Dhe për këtë arsye, Allahu i Patëmeta thotë:

"Sikur te mos ishte mirësia e Allahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, askush nga ju nuk do të ishte pastruar kurrë (prej gjynaheve). Allahu pastron kë të doje. Allahu i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha." (24:21)

Atëherë, pa dyshim se robi ka ndikim ne pastrimin e shpirtit te tij, mirëpo kjo nuk është me mëvetësinë e tij, por me suksesin e Allahut, sepse, sikur te mos ishte mirësia dhe mëshira e Allahut, askush prej robërve nuk do te ishte

pastruar (nga gjynahet). Kjo na sjell ndërmend një çështje madhështore, e ajo është se njeriu ne çdo moment ka nevoje për Zotin e tij, që Ai t'ia pastroje shpirtin. Për këtë ka ardhur ne hadith:

"O Allah, jepja shpirtit tim devotshmërinë e tij dhe pastroje atë, se Ti je me i Miri qe e pastron.• "[9]

Prandaj, robi ka nevoje për Zotin e tij, qe Ai t'ia japë pastrimin e shpirtit dhe ta ndihmoje ne bindjen ndaj Tij. Robi nuk duhet te mbështetet ne forcën (aftësitë) dhe fuqinë e tij. Për këtë arsye, na është ligjësuar gjate dëgjimit te thirrjes (ezanit) për namaz . qe është prej gjerave me madhore nëpërmjet te cilave njeriu e pastron shpirtin e tij . kur ta dëgjojmë thirrësin qe thërret tek ai me: Haj-je ales-salah, haj-je alel-felahh (Eja ne namaz, eja ne shpëtim!), te themi: "La haule ue la kuw-wete il-la bil-lah" (S'ka force për ndryshimin e gjendjeve e as fuqi pa ndihmën e Allahut).

Kjo është një çështje vërtet madhështore, për shkak te keqkuptimit te se cilës janë poshtëruar (kane devijuar) disa nga pasuesit e bidateve, si Kaderite, te cilët pretenduan se robi është (plotësisht) i fuqishëm për kryerjen e veprave te veta, se ai e pastron shpirtin me forcën (aftësinë) dhe fuqinë e tij; se çdo vepër te mire qe e ka kryer ai, është bere me fuqinë dhe përpjekjen e tij; se Zoti nuk ka ndikim ne stabilitetin e tij (ne fe).

Këto janë pretendime te kota, sepse stabiliteti i robit (ne fe) është për shkak te suksesit nga Allahu, dhe (për arsye se) zbatimi i bindjes ndaj Allahut nga ana e robit është prej Mëshirës se Allahut ndaj tij, sepse Allahu është Ai, i Cili i ka dhuruar robit sukses ne kryerjen e veprës se mire. Allahu i Lartësuar thotë:

"Por Allahu jua ka bere te dashur besimin dhe jua ka zbukuruar atë në zemrat tuaja…" (Kuran, 49:7)

Pra, Allahu i Madhërishëm është Ai, i Cili fillimisht na udhëzoi ne këtë fe me udhëzim te

orientimit nëpërmjet dërgimit te Profetit (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem), dhe na udhëzoi ne këtë fe me udhëzim suksesi. Allahu është Ai, qe robërve te Tij ua beri te dashur kryerjen e veprave te mira dhe ua beri te urryera mosbindjet (mëkatet). E tera kjo është sukses nga Allahu.

Mirëpo, gjithashtu, ky sukses ka shkak nga robi, siç edhe e qartëson këtë Allahu ne Fjalën e Tij:

"Sa për atë qe jep (për hir te Allahut), ka frike (nga Ai) dhe dëshmon për vërtetësinë e me te bukures, Ne do t'ia lehtësojmë atij rrugën drejt shpëtimit. Kurse atij qe është koprrac, ndihet i vetëmjaftueshëm dhe e quan gënjeshtër me te bukuren, Ne do t'ia lehtësojmë rrugën drejt dënimit."(92: 5-10)

Prandaj, kur robi kthehet kah Allahu, zbaton urdhrin e Tij dhe dëshmon për vërtetësinë e sevapit, te cilin Ai e ka përgatitur për te bindurit; Allahu i jep sukses, ia shton atë dhe udhëzimin. E, nëse e kthen kurrizin apo tregohet i

shkujdesur, kjo do te jete shkak për mos-suksesin e tij dhe për mos-ndihmën e Allahut për te.

Imam Ibnul-Kajjim (Allahu e mëshiroftë) tha: "Ata qe kane njohuri te thelle për Allahun janë unanim se poshtërimi është kur Allahu te le ty qe te mbështetesh tek vetja jote dhe nuk ndërhyn mes teje dhe shpirtit. Ndërsa suksesi është kur Allahu nuk të lë ty që të mbështetësh tek vetja jote."[10]

E ceka këtë, në mënyrë që të dihet origjina dhe baza e pastrimit të shpirtit, dhe se ai (pastrimi i shpirtit) është sukses (që dhurohet) nga Allahu.

## Shkaqet e pastrimit të shpirtit

Pastrimi i shpirtit realizohet nëpërmjet disa shkaqeve që, kur robi i kryen ato, Allahu i dhuron sukses drejt pastrimit të shpirtit të tij dhe e udhëzon.

Prej këtyre shkaqeve janë:

1- Mbështetja në Allahun dhe lutja (drejtuar Atij)

Prej hapave të parë drejt pastrimit të shpirtit është që robi t'i përgjërohet Allahut Fuqimadh që Ai t'ia pastrojë shpirtin, t'ia bëjë të njohur udhëzimin në rrugën e drejtë dhe ta ndihmojë në bindjen ndaj Tij.

2- Të mësuarit (kuptuarit) e fesë

Që robi ta mësojë dhe ta dijë fenë e Allahut të Lartësuar, sepse pastrimi i shpirtit bëhet nëpërmjet zbatimit të bindjes ndaj Allahut, dhe nuk ka bindje, veçse përmes (të mësuarit/praktikuarit e) fesë. Dhe njeriu assesi

nuk mund ta jetësojë fenë e Allahut (në tërësi), përveçse me dije dhe të kuptuarit e saj.

Pikërisht për këtë, dijetarët kanë epërsi ndaj të tjerëve në mirësi/vlerë, për shkak të dijes së dhuruar nga Allahu. Andaj, adhurimi i dijetarit, nëse Allahu i jep atij sukses në zbatimin e dijes që posedon, nuk është i njëjtë me adhurimin e kujtdo tjetër. Dhe për këtë, Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) në hadithin e Mu'auijut (radijAllahu anhu) që e transmeton Buhariu dhe Muslimi, thotë:

"Kujt ia do të mirën Allahu, ia dhuron të kuptuarit e fesë."[11]

Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) e bëri të mësuarit (kuptuarit) e fesë shkak për çdo të mirë të dijes dhe të veprës. Prandaj, nxënia e dijes dhe të mësuarit (kuptuarit) e fesë së Allahut janë prej shkaqeve më madhore të pastrimit të shpirtit.

E kjo është kështu, sepse adhurimet në veten e tyre pastrohen me dy çështje:

• Me nijet të sinqertë ndaj Allahut,

• Me zbatimin e udhëzimit të Profetit (alejhis-salatu ues-selam) gjatë veprës.

Pikërisht për këtë, prej shkaqeve më të mëdha që e bëjnë një vepër më të mirë e më të vlefshme se një tjetër janë:

• Sinqeriteti, dhe

• Pasimi (i Profetit sal-lAll-llahu alejhi ue sel-em).[12]

Prandaj, kur myslimani ka dijeni (të kuptuar) për fenë e tij, do të dijë mënyrën se si pastrohet namazi i tij, si pastrohet agjërimi i tij, si pastrohet lëmosha e tij, si pastrohet përmendja e tij e Allahut, si pastrohet urdhërimi i tij për të mirë dhe ndalimi i tij nga e keqja.

Kështu, kur vepruesi tek çdo vepër (e tij) i sjellë ndërmend shkaqet të cilat e bëjnë atë vepër më të mirë e më të vlefshme, do të kuptojë se veprat bëhen më të mira e më të vlefshme në veten e tyre, duke marrë në konsideratë rrethana të

shumta. Andaj, namazi i plotë dhe i plotësuar me sunete, pas ruajtjes së shtyllave, obligimeve dhe (pas) realizimit të kushteve (të tij), nuk është i njëjtë me namazin në të cilin ka pasur mangësi. E, nëse këtë namaz (të plotë) e fal robi në çdo kohë, atëherë padyshim se ai do të jetë ndër më të mirët që janë falur për Allahun e Madhërishëm. Ai do të pësojë pastrim dhe ngritje tek Allahu, aq sa është nënshtrimi i tij për kryerjen e këtij adhurimi sipas mënyrës së ligjësuar.

Gjithashtu, adhurimet bëhen më të mira e më të vlefshme duke marrë në konsideratë rrethana tjera, si: vazhdimësia në kryerjen e veprës, të qenët mesatar në të, që ajo t'i përfshijë edhe njerëzit (të mos jetë e kufizuar vetëm për vepruesin, sh.p.), kryerja e saj në kohë apo në vend të vlefshëm, si dhe shkaqe tjera përmes së cilave vepra bëhet më e vlefshme dhe më e pastër tek Allahu.

Pikërisht për këtë, kur Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) ishte pyetur për veprën më të mirë, ai u përgjigj me përgjigje të ndryshme, të cilave (më vonë) dijetarët iu dhanë kahe.[13]

Kushdo që mediton rreth kësaj teme, do ta gjejë se ajo është një portë e madhërishme prej portave të mirësisë, që, kujt i jepet sukses të veprojë me të sipas mënyrës që u përmend dhe sipas asaj në të cilën aludojnë tekstet (e Kuranit dhe sunetit), do të jetë ndër ata që prijnë në punët më të mira dhe gradat më të larta tek Allahu i Madhërishëm.

3- Njohja e gjurmëve të mëkatit që lë në shpirt

Robi gjatë pastrimit të shpirtit duhet të jetë njohës i mirë i besimit dhe i shkaqeve të rritjes e mangësisë së tij. (Ai duhet) të ketë njohuri për mëkatet dhe gjurmët e tyre që lënë në shpirt, se, vërtet, ato lënë gjurmë në shpirt. Disa njerëz s'kanë dijeni rreth kësaj çështjeje dhe, kur të goditen me ndonjë mëkat, nuk kanë njohuri për shkaqet e shërimit. Ata shëmbëllejnë me të

sëmurin, i cili nuk ka njohuri për mjekësinë; kur e godet sëmundja, ka mundësi ta shkatërrojë dhe ai të vdesë për shkak të saj.

Ndërkaq, ai i cili ka njohuri të thellë për mëkatet dhe shkaqet e shlyerjes dhe fshirjes së tyre, shëmbëllen me mjekun të cilin, kur e godet sëmundja, nxiton në shërimin e saj. Siç dihet, gati askush nuk shpëton nga mëkati; as dijetari, as njeriu i thjeshtë, as burri dhe as gruaja. Pra, mëkatet u shfaqen njerëzve natë e ditë dhe gati askush nuk shpëton prej tyre, përveç atij që e ruan Allahu.

## Dobi lidhur me nivelet e njerëzve gjatë mëkatit

Njerëzit faktikisht kanë qëndrime të ndryshme ndaj mëkateve dhe gabimeve të cilat u shfaqen, në bazë të dijës së tyre për fenë dhe caktimin (e Allahut, Kaderin). Në tërë këtë ata ndahen në disa nivele:

**Niveli i parë**

(Këtu hynë) ai të cilit, kur t'i shfaqet mëkati, ia atribuon Zotit të tij dhe ndjenë se është i imponuar në veprimin e tij (mëkatit). E, kushdo që gjendja e tij është kjo, ai (me këtë) u ngjason mushrikëve, për të cilët na tregon Allahu me Fjalën e Tij: "Idhujtarët do të thonë:

"Sikur të donte Allahu, nuk do të adhuronim tjetër krahas Tij as ne, as baballarët tanë…" (Kuran, 6:148)

Ky është qëndrimi i Xhebrive (imponuesve) dhe i kujtdo që rri nën petkun e bidatit dhe devijimit

të tyre. Kur ndonjërin ndër ta e godet mëkati thotë: “Sikur të donte Allahu, nuk do ta kishte caktuar atë (mëkatin) për mua”. Këtë e dëgjojmë edhe nga disa myslimanë sot që, kur bien në mëkat, thonë: “Sikur të donte Allahu, nuk do ta bëja”, dhe kështu argumentojnë me Kader (caktimin e Allahut) për mëkatet e tyre.

Është thënë: i pari që argumentoi me Kader për mosbindjen e tij, është shejtani (iblisi), i cili, pasi mëkatoi ndaj Allahut, tha:

“Iblisi tha: “Zoti im, për shkak se më çove në humbje…” (Kuran, 15: 39)

Pra, ai humbjen ia atribuoi dhe ia adresoi Allahut, ndryshe nga Ademi – alejhis-salatu ues-selam-, i cili, kur nuk iu bind Allahut, tha: ‘Ata (Ademi dhe Haua) thanë:

“O Zoti ynë! Ne e kemi futur veten në gjynah, prandaj, nëse Ti nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne vërtet që do të jemi nga të humburit”.’ (Kuran, 7: 23)

Ademi kërkoi falje dhe u pendua dhe për këtë Allahu ia pranoi pendimin. Ndërsa, Iblisi u shkatërrua, për shkak se këmbënguli (vazhdoi) në mëkat dhe argumentoi me Kader për të.

Pra, kjo është pikëpamja (vështrimi) e parë; ndjesia se robi është i imponuar dhe se Allahu ia caktoi mëkatin.

Po, Allahu përcakton çdo gjë, mirëpo s'duhet të argumentohet me Kader për mëkate, por vetëm për fatkeqësitë, siç kanë thënë dijetarët: "Nuk argumentohet me Kader për mëkatet (e njerëzve), por vetëm për fatkeqësitë".[14]

**<u>Niveli i dytë</u>**

Ai që e kupton se mëkati është bërë prej tij dhe se Allahu i Madhërishëm është i Urtë në atë që ia ka caktuar, mirëpo nuk pendohet dhe as që e nxitë veten e tij për pendim:

• Ose, për shkak të humbjes së çdo shprese nga mëshira e Allahut, thotë: "Kam bërë mëkat dhe

do të ndëshkohem për të, andaj s'bën dobi pendimi prej tij (mëkatit) dhe as kërkimi i faljes".

• Ose, për shkak të shpresës së gënjeshtërt, thotë: "Vërtet Allahu është Falës i Madh e Mëshirëplotë", edhe pse vazhdon në mëkatim.

Këtë njeri, po ashtu, e rrethojnë dy dyshime:

• Dyshimi i dëshpërimit dhe humbjes së shpresës, që njëkohësisht është edhe dyshimi i Ue'idive (kërcënuesve) dhe i atyre që janë të pajtimit me ta, dhe

• Dyshimi i shpresës së gënjeshtërt, që është dyshimi i Murxhive, të cilët u japin njerëzve shpresë, edhe pse ata vazhdojnë në mëkate, dhe thonë: "Vërtet, Allahu është Falës i Madh e Mëshirëplotë".

Disa prej tyre (Murxhive) pretendojnë se mëkati nuk i bën dëm besimit, siç thonë ekstremistët në radhët e tyre (Gulatul-Murxhieh): "Mëkati nuk bën dëm, nëse (njeriu) ka besim, ashtu sikur që bindja nuk bën dobi, nëse (njeriu) ka kufër".

Ky është gabim, sepse mëkatet janë shkatërruese për robin. Andaj, robi e ka obligim të kërkojë falje dhe të pendohet te Allahu nga mëkatet.

**<u>Niveli i tretë</u>**

Niveli i atij që ka mëkatuar dhe ka rënë në mëkat, dhe e di se mëkati është i tij, pastaj pendohet dhe kërkon falje. Ky nivel është i obligueshëm dhe, kushdo që e jetëson, e ka realizuar atë që Allahu ia ka bërë obligim prej pendimit, kërkimit të faljes dhe kthimit tek Allahu i Lartësuar.

**<u>Niveli i katërt</u>**

Disa njerëz, kur të mëkatojnë, e dinë se mëkati është i tyre dhe pendohen e kërkojnë falje, pastaj (fillojnë të) kërkojnë urtësinë e Allahut në caktimin e këtij mëkati mbi ta: pse Allahu ma caktoi këtë mëkat?

Mediton rreth gjendjes së tij dhe e gjen se Allahu ia caktoi këtë mëkat për shkak të një mëkati tjetër (të mëparshëm). Siç ishte gjendja e disa prej selefëve, të cilët, kur binin në ndonjë mëkat,

haptas thoshin: “se kjo është për shkak të mëkateve të tij (të mëparshme)”.

Ibën Sirini tha: “Vërtet, unë e di mëkatin për shkak të cilit më është rënduar borxhi; i pata thënë njërit para dyzet vitesh: “O i falimentuar”[15].

Sufjan Eth-theurij tha: “Jam privuar nga namazi i natës pesë muaj, për shkak të një mëkati të cilin e bëra”[16]

Sufjan bin ‘Ujejneh tha: “Më ishte dhuruar kuptimi i Kuranit, por, kur e pranova qesen e parave (të dhuruara nga kalifi Ebu Xha’fer, sh.p.), mu hoq”[17].

Kjo është pozita e fukahave veprues (që punojnë me dijen e tyre). Ai që është prej tyre, e di se Allahu është i Urtë dhe se Ai nuk ia ka caktuar mëkatin, veçse për shkak të ndonjë mëkati tjetër (të mëparshëm). Andaj, ai përpiqet në zhdukjen e shkaqeve, për shkak të së cilave Allahu ia caktoi

mëkatin tjetër dhe kërkon falje për mëkatin e bërë prej tij.

Atyre që janë në këtë gjendje, shpresohet t'u jepet sukses drejt mirësive të shumta dhe largimit nga të shumtat e mëkateve, nëse janë në këtë shkallë të vetëkontrollit (d.m.th. duke e ditur se Allahu i sheh, sh.p.), njohjes së mëkateve dhe shkaqeve të caktimit të tyre, si dhe zhdukjes së shkaqeve për shkak të cilave Allahu ua caktoi mëkatet.

Përmes kësaj (që u cek), qartësohet ndryshimi i madh mes njerëzve në këto nivele.

Ku është pozita e atij që thotë: "Vërtet, Allahu ma caktoi mëkatin dhe më është imponuar kryerja e tij", prej pozitës së atij që e di se mëkati është i tij, se Allahu është i Urtë në caktimin e mëkatit dhe se Ai nuk ia caktoi atë (mëkatin) veçse për shkak të shpërfilljes së tij, dhe pastaj e lavdëron Zotin e tij, e urren veten, kërkon falje nga Zoti dhe e lut Atë? Andaj, ku është kjo pozitë prej asaj (të parës)?

4- Ruajtja nga mëkatet e mosbindjet dhe dija rreth gjërave që i shlyejnë ato

Gjithashtu, prej shkaqeve të pastrimit të shpirtit është që robi të jetë në dijeni për shkaqet e ruajtjes nga mëkatet dhe (të ketë dije) për gjërat që i shlyejnë ato. Kur ta godet mëkati, e di se cilat prej bindjeve e shlyejnë atë.

Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) e orientoi në këtë (që u cek më lart) Mu'adh bin Xhebelin (radijAll-llahu anhu), kur e dërgoi në Jemen, dhe i tha: "Ki frikë Allahun kudo që të jesh. Të keqen përcille me të mirë, se ajo (e mira) do ta fshijë atë, dhe me njerëzit sillu me moral të mirë"[18]

Pra, Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) e orientoi atë në frikë ndaj Allahut, pastaj e orientoi që, nëse prej tij ndodh ndonjë shpërfillje, të keqen ta përcillte me të mirë, në mënyrë që ajo (e mira) ta fshijë dhe ta shlyejë atë.

Atëherë, robi duhet të ketë kontroll ndaj mëkatit para se ai të ndodhë, duke u larguar nga shkaqet

e caktimit të Allahut të atij mëkati, duke pasur kujdes – me të gjitha format e kujdesit- nga rënia në mëkate si: përzierja me pasuesit e së keqes dhe fitnes, dhe ndeja nëpër mexhlise prej të cilave gati askush që rri në to nuk shpëton (nga mëkatet). Pra, largohet nga shkaqet (e mëkateve) dhe, pasi që të mëkatojë, e di si ta fshijë mëkatin dhe si t'ia largojë gjurmët e tij, duke e përcjellë të keqen me të mirë dhe duke kërkuar falje e duke u penduar. Kështu, robi përkujdesjet për ilaçin ashtu siç përkujdeset për ruajtjen (nga mëkatet).

Ruajtja (nga mëkatet), siç u cek, gjithashtu është një lëmi e gjerë dhe nuk mund të përmblidhen të gjitha detajet e saj. Por, prej shkaqeve më madhore të ruajtjes nga mëkatet, me të cilat ka ardhur feja, është mbyllja/pengimi i rrugëve që çojnë drejt tyre (mëkateve), siç ndaloi Profeti (sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem) në fjalën e tij:

"Asnjë burrë nuk vetmohet me ndonjë femër veçse shejtani do të jetë i treti"[19]

Pra, të vetmuarit me grua të huaj është rrugë drejt mëkatit, dhe largimi nga një gjë e tillë për njeriun është lehtë, por është e vështirë (për të) të përmbajturit nga shikimi, nëse vetmohet me të. Pastaj, kur ndodh shikimi, çështja bëhet më e rëndë. E, kur të ndodhë më shumë se shikimi, shtohet sprova dhe rëndohet belaja, derisa edhe vjen sprova dhe fatkeqësia e madhe e rënies së tij në kurvëri. Pas kësaj, ka mundësi që vazhdon kjo gjendje (me të) dhe ky mëkat t'i bëhet prej mëkateve që ai vazhdimisht dhe me ngulm i kryen, apo ka mundësi që edhe e takon Allahun me to.

Andaj, për njeriun është i lehtë largimi nga fillesat (rrënjët) e shkaqeve të sprovimit. Për këtë, imam Ibnul-Kaj-jim ka përmendur se: "Gjëja e parë që i troket zemrës është mendimi (përfytyrimi). Nëse e largon, do të rehatohet nga ato që vijnë pas (tij); nëse nuk e largon, ai forcohet (merr hov) dhe bëhet vesves (cytje), dhe largimi i tij do të jetë më i vështirë. Nëse nuk nxiton ta largojë, ai forcohet dhe bëhet epsh.

Nëse nuk ia gjen çarenë (nuk e trajton), ai bëhet dëshirë; nëse nuk ia gjen çarenë, ai bëhet vendosmëri. E, kur të mbërrijë në këtë gjendje, nuk mund të largohet dhe asaj (vendosmërisë) gjithsesi do t'i bashkëngjitet vepra"[20]

Kur njeriu të kujdeset për këto çështje, do të kuptojë se realizimi i mbylljes/pengimit të rrugëve që çojnë drejt mëkateve nëpërmjet uljes së shikimit nga gratë dhe nga pamjet e ndaluara, dhe gjithashtu (nëpërmjet) largimit nga shkaqet e sprovimit, si: tregjet dhe ndejat e njerëzve të thjeshtë, të cilët nuk duan t'ia dinë për fenë e tyre dhe përballë kësaj shoqërimi me njerëz të mirë, qëndrimi i shumtë në xhamia, të ndenjurit vetë nëpër shtëpia gjatë prezencës së sprovave, mos-përzierja me të këqijtë, (do të kuptojë se) të gjitha këto janë prej shkaqeve më të mëdha të ruajtjes nga mëkatet dhe mosbindjet.

Për këtë, mendimi i selefëve në periudhat e mëhershme ishte se ka ardhur koha e izolimit

(vetmisë), për shkak të këqijave dhe sprovave të shumta.

Mirëpo, gjithashtu, vetmia ka dispozita, kushte dhe kufizime, të cilat duhet të kuptohen mirë. Andaj, njeriu i cili izolohet (vetmohet) duke pasur dije e fikh dhe duke i kryer obligimet si: namazin në xhamia etj., (ai) është në mirësi. Ndërkaq, ai i cili izolohet duke pasur injorancë, ka mundësi që djalli ta mposhtë dhe t'ia ngatërrojë (të bëjë të errët) fenë e tij.

5- Falënderimi ndaj Allahut për suksesin dhënë robit në kryerjen e veprave të mira

Gjithashtu, prej shkaqeve të pastrimit të shpirtit është: kur robit t'i dhurohet sukses në kryerjen e veprës së mirë, ta falënderojë Allahun për të. Siç thotë Allahu në hadithin kudsij:

"Kush gjen mirë, le ta falënderojë Allahun; kush gjen diç tjetër (d.m.th. keq), kurrsesi mos ta fajësojë askënd, përveç vetes së tij"[21].

Andaj, kur njeriut Allahu i jep sukses drejt veprës së mirë, ai duhet të dijë se kjo është prej suksesit dhe mirësisë së Allahut dhënë atij. Kjo ka dobi të shumta:

Kur robi ta lavdërojë Allahun nëpërmjet veprës së mirë, ai e ka kryer falënderimin për këtë begati, dhe falënderimi (i mirëfilltë) është ruajtja e begative.

E, kur ai ta falënderojë Zotin e tij për suksesin e dhënë në kryerjen e veprës së mirë dhe thotë: "O Allah, suksesin që ma ke dhënë për kryerjen e çfarëdo vepre është prej teje. Andaj, të lutem pranoje këtë vepër prej meje!", kjo do të jetë prej shkaqeve më të mëdha të pranimit (të veprës) dhe prej gjërave që ia mundësojnë qëndrueshmërinë në atë vepër të mirë, sepse ai e lavdëron Allahun përmes saj dhe e di se ajo (e mirë) është prej Tij.

E, kur (robi) veprën e mirë ia atribuon vetes dhe (pretendon) se ai e ka kryer atë me forcën (aftësinë/përpjekjen) dhe fuqinë e tij, kjo do të

jetë prej shkaqeve të poshtërimit dhe mos-suksesit, dhe ekziston frika se kjo begati do të rrëmbehet nga ai.

Prej gjurmëve të lavdërimit të Allahut nëpërmjet veprës së mirë është: kur robi e di se bindja e tij është mirësi prej Allahut, atëherë kjo i jep përulje dhe nënshtrim ndaj Allahut dhe ia thyen mburrjen që e ka në vete. Andaj, (personin e tillë) nuk e gjen të mburrur me veprën dhe as me adhurimin e tij. Por, ai është i përulur dhe i nënshtruar ndaj Zotit të tij.

E, kjo e lartëson edhe më shumë tek Allahu. Për këtë, selefët e preferonin (e ngrinin në pozitë) adhurimin në të cilin ka përulje dhe nënshtrim.

Mutarrif bin Abdullah thotë: “Sikur ta kaloja tërë natën në gjumë dhe pastaj të ngrihesha në mëngjes i penduar, do të ishte më e dashur për mua sesa ta kaloja tërë natën duke u falur dhe të gdhihesha i mburrur”[22].

Sepse pozita e robërimit (ndaj Allahut) është përulja, nënshtrimi dhe gjunjëzimi ndaj Tij. Ndërsa, pozita e kryelartit dhe e mendjemadhit nuk është prej pozitave të robërimit (ndaj Allahut), por prej ngatërrimit të shejtanit (që ia bën atij).

Pra, kur njeriu të dijë se bindja e tij është mirësi prej Allahut, e falënderon Atë nëpërmjet saj. Siç thamë tek mëkatet, ai e di se mëkati është prej tij dhe se vepra e tij e mirë është bërë e mundur me suksesin e Allahut. Kjo është prej niveleve më të mira, përmes të cilave pastrohet shpirti; kur njeriu të dijë se suksesi që i është dhënë drejt së mirës është prej suksesit të Allahut dhuruar atij dhe se mëkatet e bëra nga ai janë për shkak të mëkateve (të tij të mëparshme) dhe shpërfilljes së tij.

Kushdo që është në këtë gjendje, shpresohet për të sukses, udhëzim dhe qëndrueshmëri në bindjen ndaj Allahut, për shkak të mendimit të mirë të tij për Allahun dhe urrejtjes së vetes.

6- Angazhimi me punët më të mira

Prej shkave të pastrimit të shpirtit është angazhimi me punët më të mira sipas ndryshimit të gjendjeve, vendeve dhe kohëve. Pra, njeriu zbaton bindjen ndaj Allahut të Lartësuar sipas gjendjes së tij në atë kohë. Nëse duhet të bëhet da'ue, ai angazhohet me thirrjen e njerëzve dhe udhëzimin e tyre. Nëse duhet të kërkohet dije, ai kërkon dije. Nëse duhet t'u ndihmohet njerëzve dhe të shpenzohet për nevojat dhe kërkesat e tyre, ai shpenzon nga pasuria e tij për ta.

Për këtë, adhurimi bëhet më i mirë, më me vlerë në bazë të asaj se sa kanë dobi njerëzit prej tij. Ka mundësi që koha është kohë e skamjes dhe e nevojës (mangësisë), andaj shpenzimi i pasurisë për nevojtarët dhe përmbushja e kërkesave të tyre është më i mirë sesa angazhimi me adhurime, dobia e të cilave është e kufizuar vetëm për vepruesin e tyre.

Nëse koha është kohë e fitneve (trazirave), të cilat vërshojnë mbi njerëz si valët e detit dhe (ata)

i kanë të paqarta çështjet (e fesë), atëherë qartësimi i të vërtetës dhe heqja e dyshimeve është prej gjërave më të mira dhe asgjë nuk është e barabartë me të.

Kur robi është fekih (i di dhe i kupton mirë) rreth këtyre çështjeve dhe në përkujdesje ndaj tyre, ai padyshim se do të angazhohet me veprën më të mirë sipas kohës, vendit dhe gjendjes. E, nëse nuk është në dijeni dhe nuk ka të kuptuar (për këto çështje), mund të ndodhë që angazhohet me veprën e cila është më e pakët në mirësi dhe (e cila) ia humb shumë vepra tjera të mira. Këtë çështje dijetarët e kanë konsideruar prej ngatërrimit të shejtanit (që ia bën njeriut).

Siç e cek Imam Ibnul-Kajjimi në kontekstin e përmendjes së pengesave, përmes së cilave shejtani e ngatërron njeriun, ku ai (Allahu e mëshiroftë) tha: “Pengesa e gjashtë: të penguarit e tij përmes veprave të mira që janë më të ulëta dhe më të pakta në mirësi. Andaj, ai (shejtani) e urdhëron me to, ia bën të mira në sytë e tij dhe

ia zbukuron. Ai ia shfaq mirësinë/vlerën dhe shpërblimin e tyre, në mënyrë që ta preokupojë (nëpërmjet tyre) nga ato (vepra) që janë më të mira dhe kanë fitim e shpërblim më të madh… Pra, e ka angazhuar me atë që është më e mangët në mirësi nga ajo që është (e tëra) e mirë; me atë që është më e mangët në korrektësi nga ajo që është korrekte; me atë e cila është e dashur tek Allahu nga ajo që është më e dashur tek Ai; me atë që Allahu është i kënaqur nga ajo që e Atë e kënaq më shumë”[23].

Atëherë, ky është njëri prej niveleve të ngatërrimit të shejtanit: që ta angazhojë njeriun nëpërmjet adhurimit i cili është më i mangët në mirësi, në mënyrë që t'ia humbasë adhurimin që është më i mirë e më me vlerë se ai.

Por, e tërë çështja kthehet tek suksesi i Allahut, pastaj tek shkaqet që i merr robi, si: lutja drejtuar Allahut, mbështetja në Të dhe shkaqe tjera të cekura më lart.

Këto ishin disa fjalë që doja t'i përmendja rreth kësaj teme madhore, që, siç u cek më lart, është një fushë e gjerë. Mirëpo, këto ishin disa të dhëna (informata) të shkurtra.

E lus Allahun e Madhërishëm, të jenë të dobishme dhe që përmes tyre të jetë arritur qëllimi për njoftimin me këtë temë madhështore, për të cilën e lus Allahun të na dhurojë sukses drejt të vepruarit sipas saj, të na ndihmojë kundër të këqijave të vetes sonë, të na dhurojë pastrimin e shpirtit dhe zbatimin e bindjes ndaj Tij!

Dhe e lus Allahun Fuqiplotë që t'u dhurojë të gjithëve dije të dobishme dhe vepër të mirë! Allahu e di më së miri.

Salatet, selamet dhe bekimet e Allahut qofshin për robin dhe të Dërguarin e Tij, Muhamedin.

**Përktheu: Petrit Perçuku**

[1]E përcjellë Tirmidhiu në Kitabuz-zuhd, nën titullin: “Ma xhae methelud-dunja methelu erbe’ati neferin”, hadithi nr. (2427). Albani e ka verifikuar si të vërtetë në Sahihul-xhami’is-sagir, hadithi nr. (3024).

[2]Tefsiri i Ibën Kethirit (f. 1409).

[3]E përcjellë Buhariu në Kitabul-iman, nën titullin: “Fadlu men istebre’e lidinihi”, hadithi nr. (52), gjithashtu Muslimi në Kitabul-musakati, nën titullin: “Babu ahdhil-halali ue terkish-shubuhati”, hadithi nr. (1599).

[4] Shih: “Mexhmu’ul-fetaua” të shejhul-Islam ibën Tejmijjeh (10/145, 20/85, 29/279), dhe “Xhami’ul-ulumi uelhikemi” të Ibën Rexhebit (f. 179).

[5] E përcjellë Buhariu në Kitabul-i’tisam bil-Kitabi ues-sunneti, nën titullin: “El-iktidau bisuneni resulil-lahi (sallAllahu alejhi ue sel-lem)”, hadithi nr. (7288), dhe Muslimi në

Kitabul-haxhxhi, nën titullin: “Ferdul-haxxhi merr-rreten fil-u’mri”, hadithi nr. (1337).

[6] Shih: “Mexhmu’ul-fetaua” (20/150).

[7] Shih: Tefsirin e Ibën Kethirit (f. 1589).

[8] Shih: “Mexhmu’ul-fetaua” (10/625).

[9] E percjelle Muslimi ne “Kitabudh-dhikri ued-du• fai uet-teubeti uel-istigfari, nen titullin • gEt-te• fau-udhu min sherr-rri ma • eumile ue min sherr-rri ma lem ju• fmelu• h”, hadithi nr. (2722).

[10] “Medarixhus-salikin” (1/180), dhe shih: “Shifaul-‘alil” (1/261).

[11] E përcjellë Buhariu në “Kitabul-‘ilmi”, nën titullin: “Men juridil-lahu bihi hajren jufek-kih’hu fid-din”, hadithi nr. (71), dhe Muslimi në “Kitabuz-zekati”, nën titullin: “En-nehju anil-mes’eleti”, hadithi nr. (1037).

[12] Shih detajet rreth kësaj në librin tim: "Texhridul-it-tiba'i fi bejani esbabit-tefaduli fil-a'mali", kapitullin e tretë dhe të katërt.

[13] Allahu i Madhërishëm ma lehtësoi studimin e kësaj çështjeje, verifikimin e mendimit të saktë dhe përmendjen në mënyrë të hollësishme të aspekteve në bazë të të cilave veprat bëhen më të mira , më të vlefshme, në (librin tim): "Texhridul-it-tiba'i fi bejani esbabit-tefaduli fil-a'mali".

[14] Shih: "Sherhul-'akidetit-tahauij-jeti", të Ibën Ebil-'Izz (f. 136).

[15] E përcjellë Ebu Nu'ajmi në "Hiljetul-eulijai" (2/271).

[16] Ibid (7/17).

[17] Shih: "Tedhkiretus-sami'i uel-mutekel-limi" (1/12).

[18] E përcjellë imam Ahmedi nga hadithi i Mu'adhit, nr. (22039) dhe Tirmidhiu në: "Kitabul-birri ues-sileti" nën titullin: " Ma xha'e

fi mu’asheretin-nasi”, hadithi nr. (1987). Albani e ka verifikuar si të mirë në “Sahihul-xhami’is-sagiri”, hadithi nr. (97).

[19] E përcjellë Tirmidhiu në “Kitabul-fiten” nën titullin: “Ma xha’e fi luzumil-xhema’ati”, hadithi nr. (2165). Albani e ka saktësuar në “Sahihul-xhami’is-sagiri”, hadithi nr. (2546).

[20] Shih: “Et-tibjanu fi aksamil-Kurani”, (f. 263).

[21] E përcjellë Muslimi në “Kitabul-birri ues-sileti uel-adabi”, nën titullin: “Tahrimudh-dhulmi”, hadithi nr. (2577).

[22] E përcjellë Ebu Nu’ajmi në “Hiljetul-eulijai”, (2/200).

[23] Shih: “Medarixhus-salikin” (1/225).